# *Përkushtim*

*Këtë libër ia kushtoj, gjyshit tim, Vebiut dhe gjyshes sime, Arzes, të cilët, që në fëmijërinë time, më ushqyen me ndjenjat e atdhedashurisë, nëpërmjet këndimit të këngëve të bukura dhe rrëfimit të historisë së bujshme të popullit tim!*

*autori*

# AShT QË MBIN

Shum' pseudo-patriotë e lajkatarë
sot, bërlyken nëpër portrete
gazetash e mediash elektronike.
Ato kanë gjak të ngjizur, që
mbledh miza dhe krimba, i ushqen
për dasmën e madhe që vjen.
Tjetër është ai që ka gjakun në vlim.
Gjaku i tij filtrohet e vetëpastrohet,
nuk ngjizet dot por kullohet.
I ushqen damarët deri në rrënjët
e Lisit të Madh dhe të Vjetër,
të vjetër, të moçëm, bile
të Lashtë e Stërlashtë.
Kjo është tokë e djegur përbrenda,
Por, përsëri në thellësinë e vet
mban mundimshëm një asht.
Dhe, asesi ta tretë këtë asht ,
ai Asht përsëri do të mbijë
edhe gjenin do ta ripërtërijë.
Tamam si një dritë në errësirë,
është një shpresë në të gdhirë
dhe që buron nga shpirti i lirë.
Jeton e gjallëron kjo shpresë
brez pas brezi në kujtesë
dhe kurrën e kurrës s'do vdesë.

# A T Y
(tek një tru e zemër për ndjenjë)

Aty, dhe vetëm aty
mbase ka diçka !
Aty është gjithçka.
Aty është esenca
Aty pra, flen dhe shkenca
Aty qëndron fizika e kimia
Aty është e fshehur edhe dija
thënë e gjitha kjo, filozofia.
Aty i ndërrojnë rolet  mes veti
jeta dhe vdekja, ritmikisht
dhe pa vonuar, njëra pas tjetrës.
Aty zbohet dhe pleqëria nga rinia
gjithmonë në cikël anasjelltas.

## BOTA QË MË RrEThON

Me dashuri dhe me respekt
ndaj tjerëve që i dua,
Kuptova më mirë botën
që më rrethon mua

Dhe atëherë kur e cakroj gotën
me ata që ndodhen përreth meje,
Dëgjoj pa doreza të vërtetën
ashtu lakuriq e pa marrë leje.

# DALlGË E DALlDISUR

Akoma s’i ke shkelur as brigjet e tua,
të brishta mi ke puthjet vjeshtore,
n’kaltërim Detit të qetë valëzon,
atë brengë që ke në vete,
pse s’po ma thua?
Unë të afrohem me cicërimë zogu
në agim. Por Ti ik e s’më ndesh
e më bëhesh vesh në shesh,
porsi dallga dallgën kur ndjek.
Shkumë Deti apo fluskë sapuni
në mbarm?- njësoj tretesh mes
brezave të yberit tim vjeshtor.
Ti Dallgë shkumëbardhë që digjesh
nga malli për ta lagur bregun tënd,
por se ngiën dot së laguri, e s‘vdes.
Ti Dallgë e dalldisur Oqeanit
të lotëve sykaltër në vegim.
Mëkatin tënd ta lanë veç loti!
Ti je Dallgë e shastisur në trazim,
që rrah bregun tënd të lashtë që moti
Kot së koti rebelohesh, trazohesh
përplasesh, derdhesh e mblidhesh
dhe prapëseprapë s’të pushon loti
e nuk ngihesh as me puthjet bregore.

Asht që mbin

Qetësohesh vetëm me afsh zemre
Atëherë kur bëhesh Eurinom,
në kërkim t'Ofionit, por që
s'ngopesh, e s'të ndalin Ty as
përsëritjet e hirshme harmonike.
Ti mbetesh vazhdimësi, gjithnjë
në kalim, kohësh historike!

## DITËT E NAIMIT

Motet, vijnë edhe shkojnë
N'përkujtim të t'madhit kalojnë
Me ndezje qirinjsh, lapidar nga poezi
Në përvjetorë mblidhemi për Ty.

Sa qiri që janë shkrirë
Sa të tjerë digjen me Ty
Ti Naim nuk u shkrive
Ti Naim mbete qiri.

Dhe qiriri digjet, shkrihet.
Flaka e tij që na bën dritë
Ne ta ruajmë ndër breznitë
Më të ndezur ditë për ditë.

E, mos t'na shikojë i mrrolur
Se bijtë e tij e kanë lodhur
Dhe në shpirt e kanë sfilitë
Ndër shqiptarë këto ndasitë.

# DYFYTYRËSIA

Sa herë që njeriu ka nevojë
Mundohet që gjërat  t'i dyfishojë
Për interes të vet të vendoset
"Ujemi", atij mos t'i  soset.

Dikush madje dhe, pa "pardon"
Edhe lëkurën e vet e ndërron
Kështu e kërkon sot njerëzia
Roftë e qoftë dyfytyrësia ?!

Ai që, një lëkurë mbante
E një fytyrë, me dy duar lante
Kurrë se mori atë që meritoi
Përveç përbuzjes, asgjë s'fitoi.

Madje edhe me vend kur i shante
Gjithmonë i drejti pastaj qante
Edhe pa vend kur i lavdëronte
Sërish i drejti i zhgënjyer vajtonte.

Kështu gjatë jetës ai e pësonte
Sa herë në këso gjërash u ngatëronte
Andaj, i bie më mirë që të shikojë
Çdokush punën e vet le ta punojë

Një fjalë e vetër popullore
E thot më bukur se unë prore
“Hip se t’vrava, zdrip se t’vrava”
Kështu fatin, unë ty ta ndava,

Dhe s`ta shkrova prore me laps
Që ta fshishë me gomë mbrapsht,
Por me goshdë ta kam gërvisht
Mos ta ndreqësh bile as me gisht.

# ShQIPONjA DYKRENARE

Ne, dikur moti, ecnim historisë...
Rrugës së shqipes, në drejtim të diellit
Zgjuar nga lindja, a fjetur n’perendim
Si kokat e shqiponjës që janë n’sogjim
Edhe atëherë kur fluturon qiellit

Njëra shikon kryqin e tjetra hënën
Boshti në qendër, një, e kanë mëmën
Edhe zogjtë e shqiponjës,
Shqipe e kanë nënën
Me krahët e saj e matim anën
Qiellit parabollë përherë i shkojnë
Edhe në fole vendim e vështrojnë

Nuk i ndal acari i dimrit të thyer
Qoftë Perëndimit apo dhe Lindjes
Për ne gjunjëzimi është i urryer
Rruga jonë s’ndalet, i takon bindjes
Së thellë, në gjenin dhe kauzën
Veriun dhe Jugun mbështetje i ka
N’katër anët e horizontit synimi
Lart në qiell Shqiponja e jonë
Shtatëmijëvjeçare qëndron
N’valle hyjnore, me yjet vallëzon.

# E GODAS TË LIGËN

Shpresa thuan vdes e fundit !
Po!-por si ta vras unë mërzinë ?
Ta mund a mposht të keqen
Dhe ta ruaj të paktën shoqërinë

Ah, të mundem unë ta vras !
Mendimin e keq që më hidhet
Si nyjë litari kur laget
Fortë aty në fyt më lidhet

Djersa trupin ma kaplon
herë ftohtë, e herë nxehtë,makth
ma mbështjell e më përshkon
të tërin mua në ankth.

Në vete numëroj vitet
përmes rrudhash, heshtazi,
pa shikuar kohët, sfilitjet,
as dhe udhët në largësi

E godas të ligën
Aty mu në tamth
Nuk ia lejoj vetes këtë
luks, veten s'do
ta mbaj më në ankth.

# E MIRA NUK PËRMENDET

E mira me interes,
Dhe e mira pa interes
Dallohen prej larg

Po qe se don, dikujt
T'i bësh të mira,
Atëherë, duhet vetes sate
T'i japësh detyra

Asnjëherë e mira
Prore nuk përmendet
Kjo është detyra
Për atë që hamendet.

# KALORËSI I KALTËR

Shtatë palë male
Dhe shtatë palë kodra
Kalëron kalorësi blu.

Ngjeshur shpatën në brez
Parzmoren mbi gjoks të rëndë
Në kokë përkrenaren ka vënë.

Betejë e përgjakshme, lemeri
Hata e vërtetë mbi tokë, krenari
Turfullima kuajsh të bardhë, athët
Përzier me klithma luftëtarësh, ......
.........Thirrje për liri.............

Me frerë të këputur, mbetur në dorë
Prerje shpresash në pikë të drekës
I druhet fjalës së turpit e jo dekës
Kalorësi i kaltër, ylli  n'kurorë.

# KOMBIT TIM

Rrënja e rrënjës sime, po pyes vetveten
Kur Ti bëje kuvend ndër fise të vjetra?
Bashkë me kombet tjera në antikë
Ti ishe i hapur në vepra dhe letra!
Tjerët të binin shpinës, a të shihnin anmik ?!

Ti u besove, madje edhe besë u dha
Atë që  e krijove vet, tani për vete se mba
Në pesë copa trupi të fle n'tëndin atdhe
Por ata që të binin shpinës atëherë,
Tani të kan' bërë të tyre pre ?!

Dhe unë e di sepse mirë të njoh
Aq më keq kur sot kështu po të shoh !
Ku kombe t'reja po t'i ngulin kthetrat
E ta vrasin shpirtin tënd liridashës, ah dëgjo !
I ke plagët e reja më të rrënda se të vjetrat ?!

Akoma të kullojnë gjak dhe djersë
Hiqi pra nga trupi, një herë e përgjithmonë
Mos u mëso përherë t'i mjekosh
Por mundohu vetë, herët apo vonë
Tua presësh rrugën, në nismë t'i ndalosh!

T’mos e humbish kohën as energjinë
Ashtu të vin fuqia, trupi të ripërtërihet
Dhe kurrë më në jetë fryma s'të zehet
Atëherë do të matesh Ti me kombet tjera
Do t’i kthesh në ngastra rudinat me ferra.

Dielli yt do t’ngroh’ ëmbël, n’shkëlqim
Brezat do të rriten në shtim përherë
Paqja, harmonia ndër zemra do tu flejë
S’do të ketë më dimër por vetëm pranverë
Zërin yt me timbër sërish  do të vlejë.

# IKJA NGA VETVETJA
(K o n v e r t i m i)

Kalojnë vitet e motet shkojnë
Hendeku sa vjen e thellohet
Rriten ndasitë me brezat
Në një trung dy degë shartojnë

Të një rrënje që të dyja janë
Madje i njëjti trung i mban
Më lartë degët të dallueshme janë
Dhe fruta të ndryshme kan’

Nuk i iket jo këj realiteti
Historia vetë le ta shkruaj’
Sepse ishim të një amaneti
E tani sillemi si dy të huaj.

# KULlO MENDJEN

Ti, rrotullohu diku rreth boshtit tënd
Aty pranë votrës e zjarrit tënd të vjetër
Mos u derdh si kokrat e melit n'tjetër vend
Se të bluan lehtë mulliri i një kohe tjetër

Të thyhet, edhe ashtu i lodhur, boshti i kurrizit
Galabucesh, mandej s'sheh përtej hundës tënde
Të hypin në shpinë edhe zvaranikë murrizi
Dhe grabitqarë që ushqehen nga ty me ëndje

Mblidhe tënden fuqinë, e gjej energjinë!
Kullo mendjen njëherë dhe shiko larg
Mos e harxho atë që e ke për hazërxhinë
Ti, vetëmse perëndimit ngjitju varg.

# LEKU MUND TË KThEHET

Leku dhe mund sërish të kthehet
Nuk është tradhëti as amoralitet
Që nuk mund të rehabilitohet
E as kristal që mund të thehet

Këtë e tha një shoku im
Ditën e Kërshëndellave
Kur pinim raki për festim
E bisedonim jo si të dielave

Vallë a ka njeri pra ?
Që ka luftuar pa lekë
Dua ta dijë ore vëlla
O ti lum “bimbarek”

Vetëm punët mbesin
Qofshin të mira a të këqia
Ata kurrë nuk vdesin.

# NË HEShTJE FLAS

Nëqoftëse nuk flas po vetëm shikoj
Dëgjoj të tjerët që ligjërojnë
Si bilbil gjezari të këndojnë
Apo si lakenjët që vajtojnë
Mendimet nuk më janë shterur
Dhe, as guximi s'm'është tharë
Me heshtje rrenën ua kam terur
Unë në heshtje kam folur mbarë

***

Ndonëse me sy të mjegulluar matrapazët
Fort mirë shikimin ma kanë parë
Me atë që vetëm ua dëgjoj avazet
Servilizmin e tyre rëndë ua kam vrarë
Ata vetë kurrë nuk janë deklaruar
As nuk e kanë guximin të qëllojnë
Mbase kanë ndërgjegje të rënduar
Me karakterin e tyre paçavër[1]
Do të ngelin lakenj përgjithmonë.

[1] Send i devalvuar e i pavlerë

# NË TIMEN I L I R I

Dua të jem i tëri aty
Me trup e shpirt gjithnjë aty
Ku më rahin damarët e gjakut
Aty ku dhe zemra e ime s'plaket
Aty ku bilbili këndon përherë
Dimrin më të ashpër ma bën pranverë
Aty ku bukës i thuan bukë e ujit uj'
Aty ku s'durohet të shkelë këmbë e huj[2]
Aty ku dhe fjala në gjuhën amtare
Shëron plagë më të vjetra se male
Aty ku kam rrënjët thellë në dhe
Ku të parët m'kanë vdekur, a unë kam le
S'kërkoj vend tjetër,  por, veçse aty
Lermëni të qetë, i lirë dua të jetojë
Veç ajrin e saj, mushkërive, tua dhurojë
 Dhe kur t'vijë koha, këtë dhe ta përqafojë
Në puthje përjetësie të kthehem përsëri
Aty n'të moçmen, timen ILl -Y-RI ?!

[2] huaj

## NGA ShIKIMI MË DhËMBIN SYTË

Unë bëj se s'i shoh,
por ata
Ma thyejnë dritën e syve
Atëherë bëj se s'i njoh,
ata prapë
Më dalin në rrethin e t'mive.
E ma therrin bebzën e syve.

Ata, janë gjithmonë të njëjtët
Me shpirtin e tyre të zi
E me vellon hudhur ndërgjegjes
Ngjyrë gri e përmbi gri !?

Në shpirtin tim të lodhur,
përsëri ata !
Mëngjesin e vesëtuar ma ndyjnë
Me vallen e tyre djallëzore.
Ndërsa unë mundohem t'i godas,
Dhe dua sërish që t'i godas.
vetëm ata...?
Por ata prapëseprapë !
Si hije fantazmash
Më dalin në çdo hap.

Gjaku damarëve më ndizet flakë
Prej fytyrash me pamje meskine
Dhe lëvizje turmash harbute.
Ata, ah ata ?
Që bebzën ma godasin përherë
Nga shikimi më dhembin sytë. S'di !?
Shërim të kërkoj në mbyllje syshë ?
Apo nga ilaçi që gatuhet n'pranverë ?!.

# NJERËZISË SOT

Sa të ketë diell mbi këtë tokë
Ai ka  mirë për të të ngrohur
Dashuri dhe paqë ti veç kërko
Sepse ashtu kam dëshirë të t'shoh

Nuk dëshiroj, qoftë dhe një herë
Të gdhihet njerëzia përgjumur
Ndër agime të murme, sterë
Kafshuar vetveten përherë

Lojëra bizare me njerëz
Në llogari të fatit njerëzor
Ndër shtatë palë tokë u tretshin
Përgjithmonë mizoritë
Aty mbetshin !

Kohë e ligë, rendet turbullohen
Lajmëtarë fatesh të prera vijnë
Për sëmundjet e Mileniumit të ri
Droga,amoraliteti e sida na prijnë

Nuk bëhet kështu kënaqësia
As me anomali kësisoji
Ashtu vetëmse shkatërrohet njerëzia
Ashtu i shuhet farra edhe soji.

## NUK T'I ThEM

Ato, nuk t'i them jo se druaj
Por gjërat i mbajë në kuti, i ruaj
Dhe nuk i përtip, por veç i bluaj
Në letër të bardhë bukur i shkruaj

Ti mundohesh të mi lexosh
Kot e ke jaran, kurrë s'do t'i kuptosh
Fjalët e mia, ylber i pasosur
Prekin teket e tua, oreksin e marrosur

# PA EMËR

N'daç le t'i pushojë
e n'daç le t'i pëlcasë
ai damar i mbushur
me gjak t'shqiptarit
le ta skuqe deri në prrush
këtë tokë të t'parit
e sikur lava e vullkanit
ta mbulojë, jetë mbi jetë tretur,
ky vend pa emër sot e mot,
mbase s'ka për të mbetur.

# P Ë R P I Q E M
(për mbijetesë)

Po përpiqem unë
përpiqem që moti
për këtë punë të moçme
dhe për këtë hall të ri.
Më dëshmojnë rrudhat
e fytyrës së rreshkur
dhe gjurmët e lotit të kryposur
vragë shekujsh të vuajtjes së pasosur.
I reckosur, sakatosur, plagosur
ringritur, ngjitur, shëruar e rritur
i njomë herët, e i thinjur vonë
i vdekur e i lindur përsëri më thonë
kreshpë, në kreshta malesh plakur
në djersë i qullur e në gjak i lagur !?

Përpiqen rreth mua edhe të tjerë
madje me mall e dëshirë përherë
zhytur në gjak therjesh, lemeri
shpirtprishur e vesbishë-njeri
ata s'dinë të qajnë njerëzisht

prandaj as lotët su janë tharë
su plakën ndër zotëra ndonjëherë
dhe s'mund të jenë për ta krenarë
as rrudhat n'ballë nuk i kanë ?!

# PJELlË E KEQE

Zoti na ruajt neve tani
Nga çdo farë "laneti"
Që gjithë ditën e lume
Nga gojë e tij, e rreme
Shqiptohet xhenemi
Dhe xheneti.

Kur e takon në rrugë
Dhe mirë e mirë e shikon
Me sjelljen e tij, hajnisht
Të len pa tekst n'gojë, mjerisht
Por pas shpine fëtyrëziu
Ta punon më keq se dreqi e thiu.

Ndonëse pesë herë në ditë vetë
Falet e lutet pa ndërpre
Ai gjithmonë mendjen e vret
Kend e ka në rend sot
Për ta bërë pre.

Të ligat që i bën
U vjen një erë turpi
Sepse i lidhë me interesin
Pa mos e çarë kokën fare
Se disa tjerë, pikërisht nga ai
madje dhe mund të vdesin.

Qoftë nga ajo tradhtisht
Që ua bën të pafajshmive
Apo nga ndërsimi i egër
Që ua bën të ngjashmive.
E kur i thua se ky lanet
Përse na u dashka të falet
" At' e kam borxh "  thot
Dhe dua të shkoj në xhenet,
Qoftë në atë të tradhëtarëve
Apo dhe n'atë të gomarëve.

# P L E Q Ë R I A

Thuan që, çdo gjë është relative
Madje nuk përsëritet dy herë
S'varet nga stina e as nga moti
Në qoftë dimër, apo pranverë.

Pleqëria është një natë e gjatë..
E gjatë thuan, bile e thatë
Që përfundon pa agim?!
Është si një qiell, përplot
Me yje të ndezur eshkë që,
Një nga një i fiken n'trishtim.

Rrugë e gjatë, madje e vështirë
Me të përpjetën bile në rritje
Ligështim i fuqisë njerëzore
Por forcim i bindjes së dëlirë
I një përvoje  e dije të nxënë
Urti e mençuri, ar në peshore
Për brezat më pastaj xhevahirë
Po ditën, le ta thithin prore
Të zhbëhet le t'mos e lënë
Se ajo që sot është ndër ne
Nesër histori kanë për t'i thënë

Pleqëria është e uryer, është sfilitje
Të duket se je nga tjerët i përbuzur
Madje, këmbëzënia pa faj e dëshirë
Të lodhin e t'mundojnë pa  zbritje

Por ajo ka edhe lezetin e vet
Po qe se ke mbjellur n'pranverë,
Kur të kapë dimri, Frutet që i pret
As bora mbi kokë nuk t'i tret

Ata që dikur me dashuri i rrite
Tani dëshirën e kanë të zbutur
Atë që krahapur dikur e prite
Vitet ta rëndojnë mbi supet këputur
Nuk pyesin, as njohin për mëshirë
Rendin e rendin hiç pa u tutur
Drejt një kopshti të shpirti të lirë

E pra, kohës që kalon n'i thënçin jetë ...
Kthimin prapa e ka të vështirë
Sado që dëshirat s'vyshken si lulet
Natyra e njeriut është e këtillë
E udhëhequr fortë nga vetëdija e dëlirë
Drejt ndronjetës gjithnjë në pritje...!
Të një agimi të vetëm, të pagdhirë...!?

## QËLlO O ZOT

Ti Zeus, o zot imadh
Që tund e shkund këtë botë
Rrufetë shgjetare ku i mban
Hapi rretë drejt në tokë
Mëdyshë qiellin le ta çajnë

Qëllo o Zot, e mos vono
Drejt në kokë gjarpinjtë e gjakut
Me rrufetë e tua ti shkrumbo
Farën e keqe të tyre shkatërro
Mos e lejo të dalë përtej pragut

# REALITETI I RrEMË

Pse shqiptari mban dy lëkura
Një për vete një për komshinë
Me ato ai ndërton ura
Për t'i varur nëpër pëlhura

Këtë mendon, tjetër punon
Jetë të dyfishtë ai çon
Han bukën e vet përherë
Mban gajlet e tjetrit dimër e verë

Unë po i them le ta mbajë të parën
Se nga e dyta e humbet farën
Le të mbajë me vete pasqyrë
Fytyrën ta stolisë për çdo detyrë.

## Sh P I R T L I G Ë S I A

O Zot, pse krijove “xhënë e xhallë ”[3]
Siç thoshte im Gjysh, ndjesë pastë
Për bagëti, gjedh, pelë e kalë
Dhe të tillë dykëmbësha të ngrohtë valë

Më të ligë se njeriu kend e krijove ?
Përse nuk u ndale pak dhe su kujtove!
Pse i dha mundësinë të bëjë të këqia?!
Edhe nga instikti edhe nga shprtligësia !

Krijove ti pjellë dhe shum’ ”malukat”
Që më mirë se qeni di të nuhatë
E që s’ka mëshirë e as dhe besë
Në pikë të drekës do të të vdesë.

[3] gjallesat

# ShPRESA E PASOSUR

Si hije ec ngadalë
pa u hetuar fare
mezi se duket
por megjithatë
është gjallë
dhe nuk zhduket.
Është si një diamant
që nuk e bren koha,
ajo është edhe yll
që shndrit për tjerët.
Nuk frikësohet
nga dhëmbë ashti
edhe pse ndonjëherë
e kafshon vetëm
realteti lakuriq
me dhëmbët e tij
të bërë pirë nga koha.
Pranse vazhdon të ecë
kërrusur mbi bastunin
e së vërtetës
pa u hetuar fare,
dalngadalë, i shtrirë
si deti pa valë
ashtu qetë, në jetë
fillkat vetë. Rri
fortë i mbështetur
në atë të shpresës
të nipit e mbesës,
ngase shpresa atij

nuk i ka të sosur.
Mbase kështu edhe
ata me ves lugati
një ditë feste,
si kripa e tharë
do të pëlcasin,
të shtyrë nga zilia
të prirë nga inati
pse nuk soset shpresa?
.........me mira vjet,
sepse pikërisht në të
ruhet ekzistenca, e
udhëhequr nga kujtesa
ushqehet mbijetesa...!
e na mba  gjallë
MUA edhe TY......dhe...,
na mbron nga haresa....!

# Sh T E R P Ë

Shterpë ke qenë atje
Shterpë ke mbetur këtu
Mos kërko zënka me mua
Se, edhe ashtu nuk të dua

Këtu, që kur të kanë sjellë
Asnjëherë nuk ke pjellë
S'ke të drejtë as sa një thelë
S'bëhesh kripë që futet n'gjellë

Kot e ke dhe mos u mundo
Shterpë erdhe e shterpë shko
Të lutem shumë lermë rehat
Mos mu bën edhe ditën lugat.

## TETOVA ShNDRIT

Tetova sonte shndrit,
shndrit nga ajo dritë
nga ajo rreze drite
që ja dhuroi Naimi,
me shtatoren e tij
para pallatit të kulturës.
Por ju nuk e shihni
Tetova një çikë dhe loton
si! Ju gënjej. Jo, jo asesi,
ju them që qanë me lotë.
Si, nuk i duken thoni,
po si t'i duken kur
i janë tharë lotët,
ngase shpesh ka qarë
madje me dënesë
por pa zë. Çu bë ?
Nuk paska zë.
Si s'ka zë !
Më duket se
nuk e shikoni
ajo dënes pa zë
sepse zëri iu muerr
kur i ngeli në fyt baruti
që e hëngri pranverën e kaluar.

# STINË DAShURIE

Dashuria është....
një copëz jete, e
jeta ka mote, e
motet kanë vite, e
vitet madje kanë stina
kurse stinët e kanë
dashurinë e vet
që lindet e tretet
në ngjyrat ylberore:
të gjelbër, të verdhë
të kuqërremtë
të bardhë, të kuqe ...
violete,... apo blu....!
si për ty e si për mu'
madje kuptohet
edhe dashuria
ka stinët e veta:
Pranverë dashurimi
Verë dashnorësh
Dashni Vjeshte, dhe
Dimër dashurie...!
të bardhë, e t'imët
si thinja pleqërie
u gëzohet vetëm ai
që arrinë t'i bashkojë dy.

2002, Halkidiki-Greqi

## KAMELEONI VJEShTOR

Fisi i Indianëve që thirret Apaçi
Nuk mjafton për kohën që po jetohet
Kërkohet me të madhe anekënd haraçi
Alibi e bukur, ylberçe, po na shtrohet?!

Shpeshherë dhe njeriu gëlltit çka s'don
Atë çka dhëmballa nuk e bluan mirë
Mullirin në mide[4] fort e ngarkon
As truri në kokë s'mbetet i lirë.

[4] lukth

# ËNDrA E MËNDAFShTË

Se ç'ju futa detit qetë
natën pa u gdhirë,
nuk e dita as un' vetë
se ç'pata dëshirë .

Deti qetë ç'u trazua
na dolën ca valë,
m'thuri ëndrrën e mëndafshtë
e m'futi në hall.

Halli im, hall poeti
s'do merr fund, s'do vdesë,
do e mban gjallë deri në amshim
muza poeteshë.

Dy ylbere sot i pashë
s'e di çka do dalë,
u trazua Deti i Qetë
e njohu një ngjalë.
Një sy kaltër, një sy gjelbërt
dy ylbere n'mal,
ma ruaj Sharr këtë muzë
si mallin e parë.

# NATA E ZJARrEVE

Natën e zezë, thuan e zbardh Agu i parë
Kur nis e lëbardhet dita shtatzanë
Para se ta lindë Diellin e skuqur prush
Që nga skëterra, i përflakët, ai del fitimtar
Sikurse shpirti i luftëtarit n'marsin e bardhë
Në ngritje nga flakët e lirisë si përkallet
Në at muaj ku Bota mbarë po ringjallet
Dhe, Ai me gjakun e vet i ndez zjarret
Acarin e shkrin me dashurinë për Atdheun
Nga vullneti në bindje i gjallëron e vetja farë
Pa pyetur për moshën e thyer as Prometheun
Shpirtin ia mba shpresa n'lulen e rinisë së parë

***

Vdekja me shpagim dhe sakrifikimi për Atdhe
Thuhet, është më e ëmbël, madje quhet Fat
Se sa ta jetosh jetën e gjatë me lëmoshë !
E shkurt, ta mohosh Mëmën dhe tëndin At'
Madje as lindja e parë në pritje të gjatë
Që familjes ia sjellë të madhin gëzim
Pa Atdheun tënd të lirë, të pafat
Nuk do ta kishte atë të vetin kuptim ?!

***

N'sogjim, natën e zbardhin veç zjarret e
këndellura
Të qirinjve të ndezur n'flakë të Lirisë
Të cilët vetvetiu djegin unin e brendisë
Dhe gjatë djegies, ata shndërrohen në Yll të
Bardhë
Për tu ngritur pastaj në qiellin e përjetësisë
Nga ku i shndrijnë pandalur njerëzisë, dhe

Nuk shuhen për jetë të jetëve më kurrë
Bëjnë Dritë për breznitë që kanë me ardhë:
Sot, a nesër, a dikur....!!!
Dhe, ata që me sy t'vet e shohin këtë dritë,
ditë për ditë si vjen nga Yjtë e Bardhë,
S'kanë çare pa i vënë emblemë
të qëndisur n'flamur!
o sot, o nesër, o dukur...?

# KU JE TRETUR

Sa herë që kafenë e shijoj
Sa herë që dollinë e ngre
Në detin e syve tu notoj
Në shpirtin tënd qetë fle
Nata, qetësi e vërtetë
Qiellit i ngjitem përpjetë
Yjet i numëroj pa pra
T‘mundimshëm zbërthimin e ka
Dita n’shoqëri m‘kalon
Të t‘këndshmevet pije
Kujtime të ëmbla blaton
Për jetën rrëfimi si hije
Shket e vetëm shket, s’ndalon!

N’dialog me veten për ty
Dhe pyes, e pyes gjithnji
Vallë, çka më je ti
Ti moj e bardha dashuri
A mos je lloj fantazme
Apo dhe si unë njeri
Se zemra i flet zemrës
Atëherë kur bëhen dy

Ti, as si uji pihesh
Ti, as si buka hahesh
Me mua nuk zihesh
E as nuk më ndahesh
Aty ku jam Unë
Vrik më del dhe Ti
Kur dua të të prek

Asht që mbin

Më ik në largësi
Për vite të tëra
Lëkurë trupit të mbaj'
Loti ma njom kujtimin
Me zjarrin që kam e thaj

Moti s'të kam parë
As kur ke qeshur
Dhe as kur ke qarë.
Andaj dhe un' më
U lodha n'pritë
**S**ikurse i verbti
Që i pret dy sytë
Më thuaj pra një herë
Përse më heq zvarrë
Trego ku je tretur
Trego kush t'ka vrarë
Ah! Rinia jote
Tok me Rininë time
Kandile le të digjet
Për dashurinë sublime.

# RrUGËTIM I GjATË

Në kërkim të më të mirës
rrugëtoj këmbëzbathur
drejt dhiareve të rrëpirës
as shkarrja s'më ka zbrapsur

grep më është bë mendimi,
rruginën, këndimi ma shtron
vullneti ka vëlla Sizifin
në bindje të fortë qëndron

shprirti kërkon dritën,
n'ecje këmba-dorës,
fshehur tek burimi
në kuti t'Pandorës

shpirti e mba zjarrin,
zjarri e ka dritën,
dritën e sheh syri
kur e puth trurin
në agimin e parë.

## APELI PËR S.O.S.
*(Shpëtone diellin(shpirtin) tonë)*

Në rritje Terri sa vie e dendësohet
Drita e ka përgjismuar intensitetin
Vatrfëria me të madhe po shtohet
Zor e ka njeriu ta mbajë dhe skeletin
Sot e gjithë ditën po bahet sehir
Në garën e madhe, për tu pasuruar
Sa më shumë të mira me hir e pa hir
Veç një lob i vogël i ka gllabëruar
Vujtja dhe mjerimi fenomen social
Janë në agjendën e përditshmërisë
Problemi i bukës çdo ditë në portal
I rri dhe të diturit pranë diturisë
Apelin për sos që moti thërret…
Dylli e ka fajin që e ka zënë n'veshë
Fukarallëku veç hip se nuk po zbret
Rrugëtimi kësisoji n'meteorë do ndeshë
Ai që e ka zërin me timbër
Le ta ngrejë lartë e më lartë
Ehoja e tij po se ndali këtë dimër
Fundi i kësaj rruge duket i qartë.
Sot e gjithë ditën po bahet sehir
Kjo garë e madhe, kend e pasuron
Sa më shumë të mira me hir e pa hir
Veç një lob i vogël po i gllabëron

# TË FLE NË ËNDRrA GjIRI

Se ç'e kam një dëshirë të flaktë
e më djeg nga brenda ashk
dua të rri së bashku me ty
e të futem thellë,brenda thellë
në botën tënde e imja dashuri
sikurse futet një i gjirit fëmij'
e ta haroj un' veten në ty
Aty të pushojë qetë, qetë
të fle në ëndrra gjiri lehtë
si të isha foshnjë e njomë
në krahun e nënës së vetë
aty nën hijen e një bliri
lule e porsaçelur ulliri
Të fle në të mëmës gji
të bëhem i saji, i vogëli fëmij'
s'dua për veten më të dijë
as për halle as për mirësi
vetëm një herë të jem i qetë
me trup dhe shpirt, fillkat vetë
ta ndali kohën aty pranë
bashkë me tik-takun e orës
e mos t'ia di fare aspak
për jetë apo vdekje, dhe
kësaj mënxyre t'i vë kapak
që ma këput shpirtin tinëzisht
e më torturon në ndjenja
marrëzisht, ashtu çnjerëzisht
Prandaj dhe un' dua të fle i qetë
siç fle foshnja në djep të vet
s'dua të di më për kështu jetë

për këtë sherr prej ferri të vërtetë
ku langojtë lirshëm gjezdisin
e zagarët laro vetë qeverisin
ku përparon vetëm idioti, e ku
zënë vend rrena dhe komploti
ku tradhëtia n'krye të vendit ulet
ku i miri të keqit, “poftim” i përkulet
ku shpirtzitë ta zbardhin trupin
duke ta pirë gjakun ngadalë, e
bëjnë sehir me lodër n’magjupi,
në komë të shpirtit të mbajnë
dhe nuk të lënë as të vdesësh,
e as të jetosh si njeri i gjallë?!

# TURFULlIMË

Kali, ec e ec, ec me trokëllimë
Troku i ndihet thellë nën dhe
I trazon varret me hingëllimë
Thirrje brezash këtu ndër ne
S'durohet më kjo turfullimë

Troku i kalit po dëgjohet
Kërkon kali të shalohet
Që nga lufta e tij në Trojë
Kali s'pranë të hingëllojë
Qielli i kaltër le të ushtojë
Se s'ushton nga bubullimë
Por nga e Atit turfullimë

Prijësi thirret e s'dëgjohet?
Ati nxirret e s'shalohet?
Prandaj Ati turfullon
Kërkon prijësi ta shalojë
Drjt betejës që ta çojë
Përfundimisht luftën ta fitojë
Katrahura të përfundojë
Kalit t'i pushojë Turfullima
Edhe qielli më mos t'ushtojë
Mos të pëlcasë nga bubullima
Hidhërim i Perëdnisë sot e përmot
N'varre Stërgjyshërit mos t'i trazojë
Ata që, për atdhe, derdhën gjak e jo lot!

## VALËT E LlASTUARA

Valët e liqenit vallëzojnë
vallen e tyre magjike
një mjellmë aty pranë
shpërlahet,
në rrezet e arta
të diellit vjeshtor
ajo po lahet.
Era e freskët liqençe kalon
aty pranë një barke të vjetër
e më prek fytyrën time
bashkë me peshkatarin plak
në liqen e Ohrit.

**VUAJTJE VJEShTORE**
(apo ngulfatje mendore)

As vetë nuk e di ......?!
se çdreq të mallkuar kam
më zehet fryma, ka një amulli,
në mendje i ngulfatur jam

Mesi i shtatorit ka kaluar
edhe zgjedhjet kanë përfunduar
të gjithë e shfrytëzojnë të drejtën
për ta shprehur atë të vetën
njërët e shprehin inatin me ankime
të tjerët kënaqësinë me këndime.

Vjellin vrer për njëri tjetrin
shahen dhe përgojohen
njërët "patriotë" e tjerët"tradhëtarë"
njëri thot, ti je çanaklëpirës
tjetri thot, ti je trutharë.

Mjerë që po i mbanë kjo tokë
si harojnë të marrët në kokë
se njësoj dhe ata vetë vepruan
atëherë kur zgjedhjet i fituan.

U dha populli kohë të lirë
të veprojnë me dëshirë
punët që bënë ua nxori bojën
edhi më koha ta mbyllin lojën.

Mbase u është ndryshkur morali
dhe shkarravitur ndërgjegjja
u themi, mjaft më me rrena,
kjo do të ishte për ta përgjigjja !

## Sh E Nj T Ë R E Sh A
(Nënës Tereze)

Muaji tetor, vjeshta e tretë
Atje në Romë gjallëri e vërtetë
Sheshi Shën Pjetër me gëzim po pret
Një ditë të madhe ai lajmëron
Dita e shenjtërimit shpejt po afron
Nëna jonë do të shenjtërohet
Nga vetë Papa ajo do të bekohet
Është kjo e jona, Nëna Tereze
Që eci Globit si dielli me rreze
E la Shkupin, në Kalkutë zuri vend
P;rkushtoi vetveten, familjen e la
Kujdesi për hallexhinj e bëri të shenjtë
Sepse shpirti ia donte e zemra i tha.

*

Nëna Tereze-Gonxhja e jonë
Shën Tereze tani do t'i thonë
Shpirti dhe puna i vunë kurorë
Nga dora e saj, kudo që afrohej
E keqja e dhembja, shpejt harohej
Në bamirësi jeta asaj i shkoi
Tërë jetën e vet ajo sakrifikoi
Për jetimë, skamnorë dhe të pastrehë
Për ato të që jeta i priste në teh
Të sëmurë e të shtrirë në letargji
Mundohej t'i kthente në lumturi

*

Asht që mbin

Sot ne mburemi me plot pietet
Për nënën tonë, shenjtëreshë e vërtetë
E populli shqiptar le të ndihet krenar
Si popull i lashtë edhe bujar
Që ia dhuroi botës njerëzore
Këtë yll të rallë me zemër hyjnore
Dhe Bota mbarë sot e përkujton
Lotët nga gëzimi për të i lëshon
Thellë në shpirt e përjeton
Që i erdhi dita edhe shenjtërimit
Nëna Tereze, nënë e njerëzimit
Nga dora e saj drita e hyjnimit
Shpresa për jetë e gjithë rruzullimit.

## BISEDË FAMILIAE

(Edukimi i fëmijës. Kujt i thuan aftësi.
Çka llogaritet aftësi sot.Si shikohen lajmet sot)

1
Babai në mëngjes i thot fëmijës
Akoma pa i dalur mirë gjumi
Ti bir je më dembeli i shtëpisë
Po të vazhdosh kështu, të mori lumi

2
Nëna e prekur për momentin
Me eufori, disi fortë reagon
Ashtu si luanesha këlyshët e vet
Nga luani i trazuar kur i mbron

3
Kur vin mbrëmja si çdo ditë
Të radhitur si krushq para televizorit
Dëgjojnë lajmet e ditës për ndodhitë
Babai, nëna, bashkë me fëmijët

4
Spikeri pedant, me zë radiofonik
I hap lajmet me një senzacion
Filan fisteku minister, është për kritikë
Disi  pa ligjë ka fshehur 5 milionë

5
Kërtilet babai-luan duke u shfryer:
Maskara, hajdut, injorant i përligjur

Kush të vuri ty në këtë post të uruar
nga ti, qenka më matrapaz i fëlliqur

6
Unë, vazhdon i pari i shtëpisë
Në vend do ta pushoja nga puna
Do t'ia hapja rrugën drejt qelisë
Atje le t'i kalben eshtrat nga dhuna

7
Po, po, e kënaqe ty me këto mend
Turret nëna luaneshë pas burrit
Herifi është i zoti dhe e ka me vend
E jo si ti që s'e qet mizën prej qullit

8
Mandej vazhdon gruaja me përgjigjen
Ti gjithmonë brirët e dashit do t'i dretosh
Ruaje akoma , ruaje ndërgjegjen
Sofra e jote përherë të shtrohet bosh.

## HIJENGRËNËS

Njerëzit që në shikim të parë
E hanë hijen e vet, ata shtërzojnë
N'takim me ta, dita s'të shkon mbarë
N'të sosur të vetes, rrethin e gllabërojnë

As zjarri në flakë, nuk të djeg tinëz
As shkëlqimi pas shpine s'të verbon
Por veç shtërzimi i thatë lëndinës
Aty ku shkel edhe bari s'mugullon.

Mali Thatë, ILIRIDË

# Sh A R T I M I

Rrënja nuk shartohet dot
Sepse mund të thahet e
T'i humbet fara për jetë e mot
Ngase nuk është si dega
Që pranon në trup të vet
Edhe një trup të huaj
E pastaj lehtë bën fruta

Rrënja, se nuk shartohet
Edhe dega me të pajtohet,
Bile adaptohet e lakohet
Por edhe martohet, prandaj
Lind dhe fruta, shumë herë
se vetja e vet më të buta.

# LISAT PËRKUNDEN N'DJEPIN E KOHËS

Lisat përkunden n'djepin e kohës!
Ashtu siç përshkunden mendimet e rënda
A thua Nënat Çame mbërthyer para drojës?
Zemrat u janë mbushur nga dhembja e kënga

Djepat i bartin të gjyshëruara gjyshet
Ninullat i këndojnë me lotë lirie
Shpresa çanë malin atëherë kur grishet
Sonte n'Tetovë ka aromë Çamërie

Sofra Poetike ora 19,30
19/qershor /2005, Tetovë

# A DIGjET RESPEKTI

Nderoje njeriun
që bëhet qiri
për tjerët dhe për ty,
mos pyet për profesion
angazhim a diç tjetër
jeta ka shumë shkallë si:
adoleshentë, të pjekur
dhe ca tipe që sillen vërdallë
qoftë i ri apo i vjetër
aty pranë një tjetër, e....
qiriu digjet edhe shkrihet
ai që vjedh njeriun, ka gabuar
është çështje kohe
sepse, ka vjedhur vitet
pak më vonë,
t`i harxhosh autoritetin
e t`i nxishë ndërgjegjen
vetes, do të thotë hiç më pakë se,
në mënyrë idioteske
dhe banditçe të zhbëhesh
përgjithmonë.

## DUAN....POR...?!
(MOSPËRKULJA)

Ata duan ta thyejnë, por ai nuk thehet
duan ta nënshtrojnë, por ai nuk nënshtrohet,
prapseprapë rebelohet edhe më....!
duan ta varfërojnë deri në përkulje ....
madje madje, sa për një kaçorre buke?!
porse ai, hiç se ka dert varfërinë
sepse, krenarinë e tij e shndërron
në ushqim shpirti, gjithmonë
jeton vetëm për Llirinë...!

*

Kursesi nuk përkulet, as që don të vdesë butak,
me stomak të stërngopur, prore pranon të jetë
me barkun e uritur, por, edhe nëse vdes, të vdesë
në këmbë; ballëlartë dhe me nder,
të bëhet sikurse Lisi i Fisit tim; i Lartë,
tamam si Qari i Dodonës, ai Dushku i Artë.

*

Le të binden përfundimisht të kuq-ët
edhe blu-të se, mbetet po ai që ishte dikur
dhe po ky që është sot:
i Bardhë, me këngën e bilbilit
përmbi dardhë të Dardanisë
i Artë , si vetë Ati i tij Flokart
me shpirtin e lirë nga zemra e dlirë,
dhe gjuhën e qartë dhe të Zjarrtë...!

## PËRTEJ HIÇIT

Edhe çizmja e zezë, e t'huajit
Shkel më rëndë atëherë
Kur e mbathë i joti, i vendit
Për t'i shërbyer një tjetri, sipas rendit
Ardhacak, i ardhur për të buajt?!

Dhe plaga atëherë dhemb më shumë
Temliku[5] i zhgjedhës[6], përmbi qafë vënë
I rëndë madje edhe për buajt me kurm
Lavrën për gjysmë sa për ta lënë?!

Ai që shkel tjetrin sa për interes, karierë a mosdije më?
Ai s'pari e ka shkelur të tijën vetveten
Ai, mbase pa kuptim e jeton edhe jetën?!
Se është bërë hiç, përtej hiçit, për hiç gjë!

Dhe, Mulliri i Kohës të gjitha i bluan
Pa pyetur për ata që shkelin mbi të tjerë!
Madje Ujemi që del prej peshës së tyre
S'është gjë tjetër por veçse një firë
Që kundërmon vetëm se të rëndën erë
Atë, as në botën tjetër, se lënë të lirë

---

[5] Vegël në formën **U**, që u vehet qeve në qafë bashkë me zgjedhën
[6] zgjedha

Kujtimi për brezat e tij, s'është veçse një ferë!
Ku, çdo gjemb i saj një plagë ua lë
Se zëri, pa timbër të vet, nuk është zë!

Lumëbardhë është ai njeri, pleqtë thonë[7]
Që nuk mbathë çizmet e tjetrit, nuk shkelë!
Por mbathur i mba këpucët e veta gjithmonë
Edhe atëherë kur fle gjumë me nder?!
Amaneti i kryer, plagën vetvetiu e mshelë.

---

[7] thuan

# Z Gj I M I

Dhe, më zgjon përherë
ringjallja në pranverë
aromën kur përhap
ndjenja që më kap
është kuptimplote
dimër e verë

bie e çohem
si gjithmonë
kur zgjohem
dhe i hap sytë
jam vet-i-dytë

flas me vetveten
sa herë që harohem
e gjej gafil veten
vetëm kur zgjohem

njerëzit flejnë tashmë
e shijojnë të ëmblin gjumë
mundohem të qes zë, po
nuk mundem më shumë?!

nuk më dëgjon veshi
i mbushur me dyll
as që më kupton truri
i bërë qyl e përmbi qyl?!

e sytë perde vetë kan vënë
një filtër si brez ylberi
ç'u vë ngjyra sendeve përreth
siç ia do zemra çdo dylberi

dhe, do vijë një herë dita e mbarë, gjithësesi
atherë kur njeriu do të esullohet
s'do të flejë dhe njerëzia sikurse tani
mbase vonë por, sërish do të zgjohet?

# FORT TË DAShUROJË

Zemra ma ndjen
Shpirti ma thot
Dua të t'takoj
Të t'përqafoj
Të 'ledhatoj
Oh, zemrën
Të ta rrëmbejë
Jo jo nuk duroj
Fort të dashurojë

## GUFIM ZEMRE

Dhe zemra e shqiptarit kudo gufoi
kur Pëllumbi i Bardhë atje lart në qiell
një sihariq të mirë ia kumtoi
qielli i vrrënët i shkëlqeu në diell

historia iu shmang një herë gabimint
Kosova e hoqi zgjedhën mbi qafë
thellë psherëtiu shpirti nga një siklet
gjakut në derdhje,që ishte n'vazhdim?
ia zu vendin lumi i lotve të gëzimit

## SA DURON NjERIU

Njerëzit  nuk i duan realitetet
Edhe pse e mbajnë mbi supe
Malin  me gjithë brengat

Sot e ushqejnë shpirtin
Veprimet, meskinitetet
Të këqijat kanë vënë palë dengat

Droga merr krah nga politika
Si dylberët me frëngjyzë,
Aids-i peshqesh nga Afrika.

## FLAKA E YJEVE
(Jusufit, Kadriut dhe Bardhoshit)

Flaka është ndezur kaherë
Në janar bën të ftohtë, acar
Palca të ngrin prej shikimeve
Të akullta e të njelmëta zeher

Ashti im mbin edhe në janar
Edhe pse dallëndyshe s'ka tani
Lulebora akoma nuk ka çelë
Bilbili e kërkon që t'i marrë erë

Veç se korbat krrokasin nëpër çati
Kërkojnë palcën e ashtin për ta sqepitur
Thuan që ata e parandjejnë kohën
Sikurse njerëzit me shpirt të shitur

Por, yjet e bardhë flakë lëshojnë
Atëherë kur bien për tu ngritur
N'panteonin e kombit të vet pushojnë
Në qiellin e tij të shndritur

Yjet nuk vdesin porse lindin !
E kur lindin nuk shuhen më kurrë
Ata nuk vdesin edhe kur vriten
Por bëhen emblemë në flamur

Dalëndyshet arrijnë më vonë
Në pranverë, kur s'ka më acar?!
Dhe Kënga e Bilbilit bëhet jehonë
Himn në panteonin kombëtar!!!

# SIKUR T'IShA UN'

Sikur t`isha unë
Lumi me shkumbë
që shpërlanë gurët
rrugës pa fund
do t`i laja intrigat
e njerëzve të ligë
që të mirët nga ta
të mos kenë më frikë.

Sikur t`isha unë
Deti i thellë
i mbushur me ujë
përplot me valë
që ngrihet në dallgë
përmbys çka gjenë
përpara t'i dalë
do ti përmbysja unë
barkat e zeza
dhe rrjetat e helmta
që si brejnë as e ëmbla
e as e njelmëta.

Sikur t`isha unë
mali me pyll të dendur
mbushur me çerdhe
të bishave të zeza,
që të presin ditën
e të shkyjnë natën
do t'i zeja papritmas
si kurthi me gozhda

i kurdisur  nga gjuetari
diku pranë, atypari.

Po sikur t`isha unë
Bjeshka me shkrepa
që mban mbi vete
dëborë e acar
gjakun do tua ngrija
do tua thaja n`damarë
atyre që shesin lirinë
për të bërë pasurinë
kurrë mos të shtohet
më farë e tyre në jetë
ajo pjellë e keqe
e dreqit të vërtetë.

Sikur t`isha unë
Liqeni me njala
që kurë s`përdridhen
në not kur hidhen
Do t`i fundossha
Të gjithë ata pakurrizorë
përveç se s`kanë kurriz
e ndrojnë edhe ngjyrën
tamam si kameleonë.

Sikur t`isha unë ...???
E çfarë jam unë...?!
Por un' jam, vetëm
poet dhe ushtar,
I mendimit të lirë,
Që s'ma patën vrarë
Se qe gjithnjë
I drejtë e i bardhë.

# TI VOGLI I MADh

Dridhe ore, Ti Vogli i Madh!
grushtin tënd me gjithë zemër
theje[8] ore, të Madhin e Vogël!
atje lart nga koka e deri n'thembër
mos ia ke frikën turit të hienave
që guximshëm vërsulen në Luan t'plagosur
ato veç të vdekurit i bien krenave
vetëm at' gjah e kan me të sosur
ndërsa nga i gjalli brinjët u bien
s'maten dot ato në log të mejdanit
ata që si njohën keq u përzien[9]
u zhbënë u zhdukën, më s'u përtërinë
***
Dhe ti që, bukur, di t'ia vëshë
sumblat xhamadanit
qepja ilikun[10] përbrenda thellë!
mos e lejo t'Madhin e Vogël
të ta prish' gëzimin tënd n'pranverë
se veç ajo ringjall forcën edhe jetën
mos druaj më nga i Madhi i Vogël!
nxirre në shesh tënden, të vërtetën!
shtrije tiranin mirë e mirë njëherë!
mos e mba rriqër përmbi shpinë,
se, mjaft bleve ti për ara gogël[11]
bëre ti për vete njëherë Lirinë!

---

[8] thyej
[9] përzjenë
[10] lak peri në një robë për të mbërthyer në të kopsën
[11] gogol

# P Ë R M B A J T J A

KASAM ISMEN ShAQIRVELA

# AShT QË MBIN

Përgatitur për shtyp nga
Shtëpia Botuese **V E L A**

Botoi: JETA-AIR
Tetovë, 2008

**Drejtor i botimit**
*Kasam ShAQIRVELA*

Realizimi kompjuterik: *Blerim Shaqiri*
Kopertinat: *Arta Shaqiri*

Tirazhi 1000 kopje
U shtyp në Shtypshkronjën ″TringaDesign“ – Tetovë, 2010

Botimi i librit u financua nga agjencia turistike JETA-AIR

CIP - Katalogimi në publikim
Biblioteka Kombëtare dhe Universitare
“Shn. Kliment Ohridski”, Shkup

821.18(497.7)-1

ShAQIRVELA, Kasam
**Asht që mbin** : poezi / Kasam Shaqirvela. -
Tetovë : Vela, 2008. - 77 f. ; 21cm. - (Biblioteka
Poetika : poezi)

ISBN 978-9989-2668-7-4

COBISS.MK-ID 73344778